# SHQIPTARËT, AGJENTËT MES PERANDORISË OSMANE E VENEDIKUT

## *Sir Noel Malcolm*

***All souls collage, London***




**Vështrim analitik nga Mal Berisha**

*“Nëse dikush dëshironte të bënte tregti me Perandorinë Osmane, ishte shumë e rëndësishme të njihte një shqiptar”.*

Në verën e vitit 2015, Sir Noel Malcolm, profesor i kolegjit All Souls College Oxford, botoi librin “Agjentët e Perandorisë”. Ky libër, pas atij “Kosova – Një histori e shkurtër” i po këtij autori, jep një përshkrim nga më interesantët mbi shqiptarët në Ballkan. Ai shpalos në këtë vepër aftësitë drejtuese të shqiptarëve në elitën veneciane dhe në atë osmane. Noel Malcolm na tregon një histori të panjohur të vendit tonë, deri më sot.



**Sir Noel Malcolm, autori i librit**

Pas njëzet vitesh hulumtime në dokumentet më të pluhurosura të arkivave më të mëdha si ato të Vatikanit, Vjenës, Stambollit, Venedikut, Raguzës, Varshavës, Maltës, ai vjen me një histori sa interesante, aq edhe intriguese të një familjeje shqiptare në Ulqinin e shekullit XVI, aty ku ndahej kufiri Lindje – Perëndim. Familja e madhe shqiptare ndahet në dy pjesë, Bruni dhe Bruti. Njëri i shërben Perandorisë së Venecias, tjetri asaj Osmane. Dhe vjen një ditë që ata do të ndesheshin midis tyre në krye të ushtrive të dy perandorive në Betejën e Lepantos (është zhvilluar më datën 7 tetor 1571).

Në atë betejë ku vritet njëri prej tyre, tjetri mund të ketë qenë 100 metra larg duke luftuar në anën tjetër të frontit. Revista “The Economist” shkruan: “Libri i Noel Malcolm tregon në mënyrë gjeniale ekuilibrin ndryshues të forcave midis Perandorisë Veneciane dhe asaj Osmane, ku fuqitë detare ishin në konkurrencë se kush do të zotëronte Mesdheun Lindor dhe se si disa të krishterë jetonin mirë duke i shërbyer Perandorisë Osmane, ndërsa disa myslimanë depërtonin brenda Perandorisë Veneciane”. Gazeta tjetër “The Telegraph” e quan librin “Një arritje të mrekullueshme të gërshetimit të historive të fituesve dhe humbësve të shekullit XVI, me ndërmjetë- suesit, kalorësit, piratët, prift- ërinjtë dhe spiunët”.

Gazeta “The Guardian” thotë se kjo vepër e mrekullueshme e Noel Malcolm-it i përdor historitë e ndërthurua të dy familjeve shqiptare, Brunit dhe Brutit – si një prizëm nëpërmjet të cilit të shohim kontaktet dhe konfliktet që e karakterizojnë Mesdheun në fazën e tij të hershme të periudhës moderne. Si diplomatë, spiunë, prift- ërinj, ushtarë, tregtarë dhe përkthyes, ata janë të lëvizshëm dhe flasin shumë gjuhë. Prej rrënjëve të tyre shqiptare, lidhjeve farefisnore dhe kontakteve të shtrira gjithandej, ata i tejkalojnë barrierat e fesë dhe kombësisë. Rezultati i kësaj vepre është mahnitës (dhe do të duhet kohë që të tejkalohet për nga rëndësia).



**Autori i shkrimit, Mal Berisha**

E pasur dhe e detajuar, aty gjendet ndërthurja e hollësishme e historisë mesdhetare që përfshin “tërë shqiptarët, kaq të neglizhuar, që ndërthuren brenda historisë së Europës së shekullit XIV”. Në lidhje me këtë libër të tij të radhës, vetë Sir Noel Malcolm thotë se në shekullin e 16-të kishte shumë mënyra për të qenë shqiptar: “Ata luajnë rol të rëndë- sishëm për fuqitë e mëdha në Perëndim dhe nga ana tjetër, kanë pozicione kyçe në Perandorinë Osmane.

Në librin tim kemi një pjesëtar të familjes që është kryepeshkop shumë i rëndësishëm i Kishës Katolike, ndërkohë që një tjetër punon për Papën si oficer i lartë ushtarak. Ata gjenden në ushtrinë e Mbretit të Spanjës dhe janë kalorësit më të shquar. Në anën tjetër, një kushëri i tyre bëhet një nga pashallarët më të rëndë- sishëm në Stamboll dhe arrin të bëhet Vezir i Madh. Më në veri, në Moldavi, një tjetër shqiptar luan një rol të jashtëzakonshëm. Është e vështirë të përgjithësosh rolin e shqiptarëve në atë periudhë, por kur sheh pozicionet e rëndësishme që ata kanë mbajtur në politikë, shoqëri dhe ushtri, vjen në përfundimin se ata gjendeshin kudo.

Madje shumë prej shqiptarëve janë kaq të talentuar, sa kapin bash majat e pushtetit. Nuk dihet saktë- sisht numri i tyre, pasi përkatësia etnike e pashallarëve mbetet ende një çështje e paqartë, por në Perandorinë Osmane ka pasur dyzet vezirë të mëdhenj shqiptarë. Mendoj se periudha për të cilën bëhet fjalë në librin tim është periudha më e mirë e shqiptarëve në postet më të larta të qeverisë osmane. Unë ndalem te Sinan Pasha Topojani

që ishte Vezir i Madh, pesë herë. Gjatë qeverisjes së tij, gjendeshin edhe dy-tre shqiptarë të tjerë në Divan, që ishte Këshilli i Ministrave i asaj kohe.

Unë i jam referuar një raporti të një diplomati austriak, që thoshte: ‘Nëse dikush dëshironte të bënte tregti me Perandorinë Osmane, ishte shumë e rëndë- sishme që të njihte një shqiptar’”. Ky libër ka pasur vlerësime shumë pozitive nga media britanike, e cila njihet për natyrën e vet tepër kritike. Një prej gazetarëve më të njohur në Britaninë e Madhe, i quajtur Harry Eyres, i cili ka një lidhje të veçantë me Shqipërinë, pasi stërgjyshi i tij ka qenë ambasadori i parë britanik në Shqipëri nga viti 1922-1926 ka shkruar në revistën prestigjioze “Newsweek”: “Shqipëria mbart shumë vlera që prej lashtë- sisë, por vazhdon të mbetet një mister për Perëndimin. Shqipëria më tërheq shumë, thotë ai, pasi stërgjyshi im (Sir Harry Charles Augustus Eyres, ambasador i Britanisë së Madhe në Shqipëri, 1922- 1926) i ka qëndruar shumë afër babait tim, ndaj unë mund të them, se kam një lidhje të ngushtë me Shqipërinë”.

Për këtë libër ka folur edhe historiani dhe shkrimtari më i madh anglez ende i gjallë sot, Paul Johnson (gazetar, historian, autor i pesëdhjetë librave). Ai shpreh pikëpamjen se Noel Malcolm ka paraqitur një histori të jashtëzakonshme të shqiptarëve dhe vijon traditën angleze rreth Shqipërisë, e njohur që nga veprat e Lord Bajronit dhe Eduard Learit, në perceptimin e britanikëve për shqiptarët. Ai thotë mes tjerash: “Shqipëria është një vend shumë i bukur. Është përshkruar në një mënyrë të tillë edhe nga Lordi Bajron. Eduard Lear e pikturoi mrekullisht dhe shkroi një libër të bukur për Shqipërinë. Shqipëria ka tërhequr syrin e personazhëve kryesorë britanikë.

Ata e deshën Shqipërinë, shkruan për të dhe e pikturuan atë. Shqipëria mund të bëhet sërish shumë e rëndësishme. Kjo për shkak të pozicionit të saj gjeografik. Ajo është kyçi i Adriatikut. Është një vend shumë i rëndë- sishëm. Vetë shqiptarët janë njerëz shumë të zgjuar, dinamikë dhe origjinalë. Kanë shumë cilësi që i favorizojnë ata. Unë mund të vë bast për Shqipërinë. Ata do të luajnë një rol të rëndësishëm në botë” (intervistë për ABC NEWS).

Ky libër i Sir Noel Malcolm zë tashmë një vend nderi jo vetëm në literaturën historike në Shqipëri, por në çdo bibliotekë të botës sot. Mjafton të përmendim faktin se gazetat më prestigjioze angleze e kanë sjellë “çështjen e neglizhuar shqiptare” në vë- mendjen e lexuesit elitar britanik dhe më gjerë për disa ditë rresht, duke u dhënë shqiptarëve vend qendror në historinë e atyre kohërave të përshkruara nga Noel Malcolm. Në vijim të librave për shqiptarët, ai ka përgatitur edhe librin tjetër kushtuar Ernesto Cozz-it, një prift katolik italian që i kushtoi jetën albanologjisë.

**Mal Berisha**

*Botuar ne gazeten PANORAMA me 10 gusht 2015*